# FJALOR  ENCIKLOPEDIK INFORMATIKE

## A+

**Shqip: A+**

A është program çertifikues i krijuar nga CompTIA që e mbulon harduerin dhe softuerin e IBM dhe platformave të Machintosh-it. Kjo çertifikatë është minimumi i kërkuar i çdo tekniku kompjuterik.

## A-cable

**Shqip: A-cable**

Ky term përdoret për përshkrimin e kabllove standarde SCSI.



## Active Scripting

**Shqip: Active Scripting**

Active Scripting (poashtu e njohur paraprakisht si ActiveX Scripting) është teknologjia e cila shfrytëzohet në Microsoft Windows për implementimin e përkrahjes skriptive të bazuar në komponentë. Active Scripting është e bazuar në COM (më saktësisht O...

## DNA

**Shqip: ADN**

ADN apo Acidi Dezoksi Ribonukleik (Ang: Deoxyribonucleic Acid apo shkurt DNA) është material ndërtimor i gjitha krijesave të gjalla dhe disa virusëve në Tokë. ADN përmban informatat mbi sintetizimin e proteineve dhe replikim....

## AFP

**Shqip: AFP**

(I)

Shkurtesa për AppleTalk Filing Protocol. Ky protokol përdoret nga makinat jo-Apple për t'u lidhur në rrjeta dhe servera AppleTalk. AFP over TCP/IP lejon lidhjen në AFP serverë përmes TCP/IP rrjetave....

## AJAX

**Shqip: AJAX**
AJAX (shkurtesë për Asynchronous JavaScript and XML) është një teknikë (apo arkitekturë) për krijimin e ueb aplikacioneve interaktive. Idea e kësaj teknike është që faqja të shkëmbej me server sasi të vogla të të dhënave gjatë bashkëveprimit me shfry...

NSA
**Shqip: AKS**
Agjensioni Kombëtar për Siguri apo shkurtimisht AKS (Ang: National Security Agency, apo shkurtimisht NSA) besohet të jetë agjensioni më i madh informativ i qeverisë Amerikane. Ky agjension mban përgjegjësi për grumbullimin dhe analizën e komunikatave...

**algorithm**
**Shqip: algoritëm**
Procedurë, formulë apo skemë e instruksioneve të njëpasnjëshme (të fundme) për të zgjidhur një problem të caktuar. Këto instruksione, përkthehen në gjuhë përkatëse programuese në mënyrë që problemi të zgjidhet praktikisht....

**Alpha**
**Shqip: Alpha**
(I)
Procesori Alpha është RISC arkitekturë e zhvilluar nga Digital. Gati gjith sistemet operative të njohura punojnë nën Alpha. UNIX, Windows, Linux, BSD dhe AmigaOS janë shembuj të OS që punojnë nën Alpha....



ALU
**Shqip: ALU**
ALU (Arithmetic Logic Unit) - është njësia e procesorit që bën kalkulimet aritmetike (mbledhja, zbritja etj), logjike (AND, OR, NOT etj) si dhe operacione të ngjajshme.

AND
**Shqip: AND**
Lloj i derës (gate) logjike rezultati është 1 vetëm atëherë kur dy hyrjet janë 1, ndërsa është 0 për gjitha tjera mundësitë tjera.

| A B | A AND B |
|---|---|
| 0 0 | 0 |

| | |
|---|---|
| 0 1 | 0 |
| 1 0 | 0 |
| 1 1 | 1 |

**ANSI**

**Shqip: ANSI**

American National Standards Institute (ANSI) është organizatë private jo-profitabile për standarde e cila krijon standarde për lëmi të ndryshme për industri në SHBA. Kjo u themelua në vitin 1918 dhe është anëtare e ISO dhe IEC....

**AO-DVD**

**Shqip: AO-DVD**

AO-DVD apo Articulated Optical Digital Versatile Disc krijon vendosjen e më shumë shënimeve në disqet optike duke lejuar ruajtjen e deri më 40 - 100 herë më shumë shënimeve me transferi 5 - 30 herë më të shpejtë sesa DVD-të e sotëm....

**AoE**

**Shqip: AoE**

ATA over Ethernet është protokoll i hapur i parashikuar për transmetimin e komandave për disqe ATA përmes Ethernet. AoE është shtresë e cila qëndron mbi Ethernet dhe e cila i mbyllë (Ang: encapsulate) komandat e ATA në korniza Ethernet....

**AP**

**Shqip: AP**

(I)

Shkurtesa për Access Point, pajisje harduerike ose softuer në kompjuter që luan rolion e hub-it përmes të cilit është e mundur lidhja në LAN. AP janë pika ku shfrytëzuesi lidhet me LAN në komunikime patela....

**Applet**

**Shqip: Applet**

Applet është një komponent softuerik që funksionon në bazë të një softueri, si p.sh. ueb-shfletuesit. Zakonisht appleti kryen funksione të kufizuara që nuk munden të shfrytëzohen në mënyrë të pavarur. Duhet marrë parasysh që appletat ekzekutohen vetë...

## AppleTalk

**Shqip: AppleTalk**

Arkitekturë për LAN e ndërtuar për Apple makina dhe printer laserik. AppleTalk përkrahë skemën e kabllave për Apple LocalTalk, Ethernet dhe IBM Token Ring. Lidhja mes PC dhe Apple makinave është e mundur përmes harduerit dhe softuerit specifik si AFP....

## ARP

**Shqip: ARP**

ARP (Address Resolution Protocol)- Protokol i rrjetave që përdoret për t'a gjetur MAC adresen e një makine ne rrjetë përmes IP adresës. ARP kërkesa dërgohet në rrjetë dhe makina që ka IP adresën e duhur,...

## ASCII

**Shqip: ASCII**

ASCII - (American Standard Code for Information Interchange). Është kodi numerik standard që ka përdorimin më të madh në shkencat kompjuterike. Kjo skeme standarde e asocon vlerën numerike (integer) për shkronja (të vogla e të mëdha),...

## assembler

**Shqip: asembleri**

Program i cili kompajllon programet të shkruara në gjuhën asembli dhe i shndërron në kode apo gjuhë të makinës, pastaj makina mundet të ekzekutoj instrukcionet të cilat ju kan japur nga programeri. Motorola ka qipa të ndryshëm që mund të programohe...



## assembly

**Shqip: asembli**

Është gjuhë pak me e lartë në nivel se sa gjuha e makinës. Me anë të gjuhës asembli ju mund të jepni instrukcione që kanë më shumë lidhje me gjuhën angleze se sa me atë binare. Për shembull për të rruajtur akumulatorin A në adresën 0000 të memories n...

## ASP

**Shqip: ASP**

ASP është shkurtesa për teknologjinë Active Server Pages të Microsoft-it që shfrytëzohet për gjenerimin dinamik të ueb-faqeve nga ana e ueb-serverit. ASP është e ofruar si shtesë e pakos Internet Information Services (IIS) e cila poashtu vjen nga Mic...

**byte**
**Shqip: bajt**
Njësia themelore e matjës së memories, kapacitetit dhe masës së shkëmbimit të shënimeve në kompjuter. Një bajt përbëhët nga 8 bita. Bajtat gjithmonë shënohen me B të madhe, ndërsa bitat me b të vogël.

**BASIC**
**Shqip: BASIC**
BASIC është shkurtesa për Beginner's All-purpose Symbolic Instruction Code që paraqet familjen e gjuhëve programuese të nivelit të lartë. BASIC u ndërtua nga John George Kemeny dhe Thomas Eugene Kurtz të kolegjit Dartmouth më 1963 në mënyrë që ti ofr...

**database**
**Shqip: baza e të dhënave**
Baza e të dhënave është një grumbull i informatave të organizuara në mënyrë të tillë që një program kompjuterik mund të zgjedhë pjesët e kërkuara të të dhënave. Bazat e të dhënave tradicionale ishin të organizuara në fusha,...

**BCD**
**Shqip: BCD**
BCD (Binary Coded Decimal) - Sistem numerik ku çdo numër decimal (0 - 9) paraqitet me anë të 4 bitave. Psh. numri 21 në BCD është 0010 0001.

**BIND**
**Shqip: BIND**
(I)
BIND është shkurtesë për Berkeley Internet Name Domain. BIND është paketë softwerike apo bazë e të dhënave, që përkrah apo është pjesë e DNS (Domain Name Server) dhe ka tre komponente kryesore: DNS server,...

**biodegradable**
**Shqip: biodegraduese**
Shprehja biodegraduese përdoret për prodhime apo gjëra të cilat kanë

aftësinë për t'u zbërthyer në mënyrë të sigurt dhe shpejtë, përmes metodave biologjike, në materialet themelore natyrore. Këto prodhime mund të jenë të ngurta apo lëngëta....

**biomimetic**
**Shqip: biomimetika**
Biomimetika është përshkrim i gjerë i proceseve apo sistemeve inxhinierike të cilat e imitojnë botën biologjike. Kjo shprehje së pari është shfaqur në biokimi ndërsa sot i'u aplikohet shumë fenomeneve kimike dhe mekanike....

**BIOS**
**Shqip: BIOS**
Shkurtesa për Basic Input Output System. BIOS është i ndërtuar në makinë dhe përmban programin/kodin të nevojshëm për nisjen e makinës. BIOS kontrollon tastaturën, ekranin, disqet, komunikimet serike (serial) dhe gjera tjera varësisht nga prodhuesi....

**bit**
**Shqip: bit**
Bit është shkurtesë për Binary Digit. Kjo është një vlerë binare pra 1 ose 0. Gjithashtu është njësia më e vogël prej të cilave gjitha ndërtohen. Bitat përdoren për matjen e gjerësisë së shkëmbimit të informatave apo masës së shkëmbimit....

**BitTorrent**
**Shqip: BitTorrent**
BitTorrent është emri i P2P protokolit për shkëmbimin e skedave. Po të njëjtin emër mban edhe softueri falas/hapur që e implementon protokolin e lartpërmendur.

BitTorrent është i dizajnuar për shpërndarjen e sasive të mëdha të të dhënave duke mos ...

**blog**
**Shqip: blog**
Blog paraqet një ueb-faqe që përmban të hyra në formë të ditarit. Këto të hyra kryesisht janë komente mbi lajme ose/edhe tema të ndryshme; por disa nga blog faqet shfrytëzohen edhe si ditar. Shumica e blog faqeve

zakonisht janë tekstuale,...

**Blu-ray**
**Shqip: Blu-ray**
Blu-ray apo Blu-ray Disc (BD) është emri i gjeneratës së re të disqeve optike të zhvilluara nga 13 prodhuesve të elektronikës dhe kompjuterave si Dell, Hitachi, HP, LG, Mitsubishi, Panasonic, Pioneer, Philips,...

**Bluetooth**
**Shqip: Bluetooth**
Bluetooth është teknologji patela që përdoret për komunikim mes makinave në distanca të vogla, zakonisht rreth 10 m (transmetimet deri në 1 km janë arritur gjithashtu!). Bluetooth përdor spektrin 2.4 GHz për të lidhur makinat me shpejtësi 1 Mbps....



**BNF**
**Shqip: BNF**
BNF është shkurtesë për Backus-Naur form. BNF është metasintaksë që përdoret për të paraqitur gramatikën pa kontekst (Ang: context-free grammars). BNF paraqet sintaksën (gramatikën) e një gjuhe programuese,...

**BOINC**
**Shqip: BOINC**
BOINC është shkurtesë për infrastrukturën për kompjutering të distribuuar e cila quhet Berkeley Open Infrastructure for Network Computing. Kjo infrastrukturë fillimisht u zhvillua prej projektit SETI@home me qëllim që të jetë e dobishme edhe përtej p...

**boot**
**Shqip: boot**
Nisja e kompjuterit. Procesi i ngarkimit të programi fillestar (BIOS) nga ROM-i CMOS dhe nisja e sistemit operativ.

**BOOTP**
**Shqip: BOOTP**
Shkurt për Bootstrap Protocol. Ky protokol ofron kornizën për bartjën e informatave konfiguruese në makina "pa tru" të lidhura në rrjeta TCP/IP.

BOOTP protokoli lejon makinës kliente të zbulon IP adresën e vet,...

**bot**
**Shqip: bot**
(I)
Shkurtesa për robot, programe të cilat kërkojnë informata nëpër internet. Makinat kërkuese si Lycos dhe Google përdorin bot-a.
(II)
Në terminologjinë e lojrave personazhet e shtuar në lojrën kompjuterike të dizajnuar të zëvendësojnë lojtarin e...

**bps**
**Shqip: bps**
Shkurtesë për "bits per second", apo bita (me b të vogël) për sekondë. Kjo është shkurtesë për matjen e transfermit të shenimeve në njësi bit-e në sekondë.

Shikoni gjithashtu: Bps (Bytes per second)

**bandwidth**
**Shqip: brezi i gjërësisë**
Bandwidth - është tregues i mundësive të rrjetit. Bandwidth paraqet numrin i cili tregon se sa të dhëna mund të barten nga pika A në pikën B mrenda intervalit kohor. Njësia e bandwidth është bit për sekondë që shkruhet bps....



**BSD**
**Shqip: BSD**
BSD është shkurtesë për Berkley Software Distribution. Kjo është një UNIX shpërndarje e krijuar nga grupi për hulmtim të sistemeve kompjutorike i Universitetit të Kalifornisë në Berklli (ang. Univerisity of California at Berkley)....

**Bus**
**Shqip: Bus**
(I)
Bus është rruga nëpër të cilen kalon informata apo sinjali elektrik. Bus është e ndertuar prej telave paralel. CPU, RAM, dhe të gjitha I/O pajisjet janë të lidhura për Bus, dhe në këtë mënyrë, këto komponente harduerike komunikojnë mes veti nëpë...

## C Sharp

**Shqip: C Sharp**

C Sharp (poashtu e shënuar si C#) është një gjuhë programuese e orientuar në objekte e cila është zhvilluar nga Microsoft si pjesë e .NET iniciativës.

C# ka sintaksë procedurale dhe të orientuar në objekte që është e bazuar në C++....

## CAD

**Shqip: CAD**

Shkurtesë për "Computer Aided Design". Programe për konstuktimin dhe vizatimin e projekteve teknike. Programet CAD të njohura momentalisht janë: CATIA (IBM), AutoCAD (Autodesk), ndërsa e specializuar për vizatime teknike në 3D është Pro Enginner (PTC)....



## Caltech

**Shqip: Caltech**

Shkurtesa për California Institute of Technology. Ky institut shkencorë është i njohur për zhvillime të shumta në fizikë, kimi, biologji, tektonikë dhe gjeologji, fizikë bërthamore, teknologji ajër-hapësinore dhe astronomi....

## CBT

**Shqip: CBT**

Shkurtesë për Computer Based Training, CBT-të janë testues të cilët ndihmojnë në trajnimet dhe testimet e punonjësve.

## CCNA

**Shqip: CCNA**

Shkurtese per Cisco Certified Network Associate, CCNA eshte certifikim themelor per njohurite ne rrjeta lokale.

## CCNP

**Shqip: CCNP**

Shkurtesë për Cisco Certified Network Professional, CCNP është

çertifikim i avancuar apo i kualifikuar për dije në rrjeta.

**CD**
**Shqip: CD**
Shkurtesë për Compact Disc. Ky disk optik me madhësi 12 cm mban shënimet e koduara në formatin CLV, format i cili përdorët për muzikë të kualitetit të lartë me proporcion zë/zhurmë 90 dB. Kapaciteti për shënime digjitale në CD mund të jetë 650 MB ose...

**CD-ROM**
**Shqip: CD-ROM**
Shkurtesa për "Compact Disc Read Only Memory". Pajisja për përdorimin e ruajtjes standarde optike e njohur si CD apo Compact Disc që ka kapacitet 650 - 700 MB apo 80 minuta ruajtje të zërit. Disku ka diameter 5....

**CeBIT**
**Shqip: CeBIT**
CeBIT është panairi më i madh në botë për kompjuterë. Emri CeBIT është shkurtesë e fjalisë Gjermane "Centrum der Büro- und InformationsTechnik" ku kjo përkthehet si Qendra për Teknologji Informative dhe të Zyreve....

**CERT**
**Shqip: CERT**
CERT është shkurtesa për Computer Emergency Response Team. CERT është e bazuar në Software Engineering Institute të Carenige Mellon Unviersitetit në Pittsburgh, Pennsylvania, Sh.B.A. Kjo qendër merret me raportimin e prekshmërive si dhe me qështje tj...

**CGI**
**Shqip: CGI**
Shkurtesë për Common Gateway Interface. CGI është teknologji që përdoret në web servera për të ekzekutuar programe në server dhe ta servojë klientin me informatat e prodhuara. CGI është e krijuar që të jetë e pavarrur nga gjuha....

**CIA**
**Shqip: CIA**

The Central Intelligence Agency (Agjencia Qendrore për Inteligjencë), apo CIA, është agjenci e pavarur e cila përgjigjet për kujdesje dhe japje të inteligjincës për siguri kombëtare tek ligj/normë krijuesit e Shteteve të Bashkuara të Amerikës (SHBA)....

**CISC**
**Shqip: CISC**
Akronim për "Complex Instruction Set Computer". CISC është arkitekturë e procesorëve që përdorë instuksione të mëdha dhe komplekse për të kryer operacione të ndryshme. Dizajni i CISC procesorëve është më i komplikuar....

**CLV**
**Shqip: CLV**
CLV është shkurtesë për Constant Linear Velocity. Ky format përdoret në CD për të mbajtur konstante masën e leximit të bit-ave nga CD. Është e ditur që pikat më largë qendrës së CD kanë shpejtësi më të madhe sesa ato më afër qendrës....

**cm**
**Shqip: cm**
Njësia metrike centimeter apo cm që është një e 100 e 1 metrit.

**CMOS**
**Shqip: CMOS**
Shkurtesë për Complimentary Metal Oxide Semiconductor. CMOS është një lloj i gjerë i gjysëmpërçuesve. CMOS mund të jenë qarqe NMOS (polaritet negativ) ose PMOS (polaritet pozitiv). CMOS përdoren zakonisht në makina dorëmbajtëse dhe ato që punojnë me ...

**CNN**
**Shqip: CNN**
Cable News Network (shkurtimisht CNN) është një rrjet televiziv i lajmeve që është krijuar më 1980 nga Ted Turner. CNN është pjesë e kompanisë Turner Broadcasting System, pronare e cilës është kompania Time Warner....

**COM**
**Shqip: COM**

COM është shkurtesa për platformën e Microsoft-it Component Object Model e cila është pas paraqitur më vitin 1993. COM platforma shfrytëzohet për mundësimin e komunikimit ndërmjet proceseve si dhe krijimin dinamik të objekteve në çfarëdo gjuhe që e p...

**CompTIA**
**Shqip: CompTIA**
Shkurtese për Computer Technology Industry Association, CompTIA është e dedikuar për avancimin e industrisë së IT dhe atyre që punojnë në atë. CompTIA është e mirënjohur për çertifikata në A dhe N (Network)....

**CPRM**
**Shqip: CPRM**
CPRM është shkurtesë për Content Protection for Recordable Media. Ky është një mekanizëm për kontrollimin e kopjimit, lëvizjes dhe fshirjës së materialit digjital në makinë si PC ose lexues digjital të muzikës....

**CPU**
**Shqip: CPU**
Shkurtesë për Central Processing Unit (sq. Njësia Qendrore Procesuese). CPU njihet edhe si procesor apo mikroprocesor dhe është përgjegjës për ekzekutimin e instrukcioneve të ndryshme. CPU konsiderohet truri i kompjuterit pasi që në të bëhen pothuajs...

**CRC**
**Shqip: CRC**
Akronim për "Cyclic Redundancy Check". CRC është metodë për të kontrolluar nëse informatat janë tranmetuar pa u dëmtuar nëpër mediume të ndryshme. CRC numri gjenerohet para se informata të transmetohet....

**CSMA/CD**
**Shqip: CSMA/CD**
Shkurtesë për "Carrier Sense Multiple Access/Collision Detection". Metodë e cila përdoret në teknologjinë Ethernet, ku pajisjet mund të ndajnë një medium fizik. Kjo realizohet përmes

Carrier sense — Çdo pajisje vazhdimisht shikon nëse mediumi ës...

**CSS**

**Shqip: CSS**
Shërbimi Qendror i Sigurisë apo shkurtimisht ShQS (Ang: Central Security Service apo CSS) është një agjension i qeverisë të ShBA-ve që u themelua më 1972 me anë të direktivës presidenciale. Ky agjension u themelua për arsye të promovimit të partnerit...

**CUPS**
**Shqip: CUPS**
CUPS është shtresë për shtypje (printing) në sistemet e bazuara në UNIX. CUPS është e zhvilluar nga Easy Software Products dhe ka për qëllim të bëhët standardi për nevoja të shtypjës. CUPS përdor Internet Printing Protocol (IIP) për menagjimin e dety...



**DARPA**
**Shqip: DARPA**
DARPA është shkurtesë për Defense Advanced Research Projects Agency. Kjo paraqet një agjension të Departamentit të Mbrojtjes të Sh.B.A.-ve që ka përgjegjësi mbi zhvillimin e teknologjisë së re që është e paraparë për shfrytëzim ushtarak...

**Darwin**
**Shqip: Darwin**
Nofka për Mac OS X. Kerneli i Darwin është i përbërë nga kerneli i Mac OS X, BSD libraritë dhe BSD mjedisi për komanda. Darwin është Open Source.

**DBFS**
**Shqip: DBFS**
DataBase File System është sistem i skedave që bazohet në konceptin e bazës së shënimeve. Ky SS nuk ka vende të ruajtjës së skedave. Në vend të direktoriumeve DBFS përdor "keywords". Zbatimi i DBFS është si shtresë mbi SS hierarkik e cila mban refere...

**DBMS**
**Shqip: DBMS**
DBMS është shkurtesë për Database Management System. Ky është një

mbledhje e programeve që lejojnë vendosjën, ndryshimin dhe leximin e të dhënave nga baza e të dhënave. DBMS ofron një lidhje mes bazës së të dhënave dhe nënkupton mënyrën e organizimit...

**gate**
**Shqip: dera**
Dera logjike është pajisje elektronike e përdorur në ndërtimin e qarqeve logjike. Çdo derë ka hyrje dhe dalje. Gjendja e dajlës caktohet nga vlera hyrëse dhe nga rregullat që varen nga lloji i derës logjike....

**DFA**
**Shqip: DFA**
DFA është shkurtesë për "Deterministic Finite Automaton" apo "Deterministic Finite State Machine" është makinë e gjendjeve të kufizuara (FSM) ku prej secilës gjendje, ekziston një tranzicion për simbol unik që dallon nga NFA ku për të njejtin simbol ..

**DHCP**
**Shqip: DHCP**
DHCP - Dynamic Host Configuration Protocol eshte protokol qe automatikisht i konfiguron paisjet në rrjete. Nepermjet DHCP-se paisjet konfigurohen me parametra si IP-a, Default Gateway, DNS Serverat, etj....

**clean room**
**Shqip: dhoma e pastër**
Dhoma e pastër është ajo hapësirë ku kualiteti i ajrit, temperatura dhe lagështia janë të kontrolluara në nivel shumë të lartë. Qëllimi i kësaj është mbrojtja e pajisjeve dhe materialeve të ndieshme nga "ndotja"....

**dynamic**
**Shqip: dinamik**
(I)
Në kuptimin e gjerë dinamik nënkupton diçka që është e ndryshushme dhe aktive. Në shumë shkenca diçka është dinamike kur ndryshon.
(II)
Në kompjuterikë dinamike nënkupton të menjëhershme dhe diçka që ndodhë njëkohësishtë....

**geek**

**Shqip: ditak**
Geek është individ i pasionuar ndaj kompjuterëve, teknologjisë dhe shkencës. Persona të tillë janë të aftë dhe dijetar në njohuritë teknologjike. Zakonisht personat e tillë nuk shfaqin interesim mbi aspektet e tjera të jetës por në të vërtet (shumë r...

**DJGPP**
**Shqip: DJGPP**
DJGPP është një sistem zhvillues 32-bit për C/C++ për kompjuterët personal të modelit 386 dhe më lartë. Ky sistem funksionon nën DOS (nënkuptuar edhe Microsoft Windows).

DJGPP u zhvillua nga DJ Delorie i cili e filloi këtë projekt më vitin 1989....

**DLL**
**Shqip: DLL**
DLL është shkurtesa për Dynamic Link Library. DLL paraqet një skedar në Windows sistemet, ku ky përmbanë funksione të ndryshme të cilat janë të parpara për të kryer operacione të ndryshme. Pra, funksionet të cilat gjenden në DLL skedarët,...

**DNS**
**Shqip: DNS**
Shkurtesë për Domain Name Server - servis në internet i cili bën shëndrimin e emrit të makinës (hostname) në IP adresë. DNS përdorë bazën e shënimeve ku ndodhen emrat e makinave dhe IP-të korresponduese...

**handheld**
**Shqip: dorëmbajtëse**
Pajisje elektronike të cilat mund të mbahen në duar. Pajisje të tilla dorëmbajtëse janë telefonat mobil dhe PDA. Elektronika e sotme dorëmbajtëse është evoluar shumë. Në fillim këto pajisje përdoreshin si organizator,...

**DOS**
**Shqip: DOS**
DOS (Disk Operating System) është emri i familjës të sistemeve operative që ka dominuar tregun e kompjuterëve të kompjuterëve personal të IBM-it

nga 1981 deri më 1995. Kjo familje përmban verzionet: PC-DOS,...

**DRAM**
**Shqip: DRAM**
Shkurtesë për Dynamic Random Access Memory. DRAM është tip i memories i ndërtuar nga kondensatorët (kapacitorët) dhe ne këtë mënyrë freskohet shumë shpejtë për dallim nga SRAM. Kjo e bën këtë më të ngadalshëm dhe njëkohësisht është më i lirë sesa SRA...

**tree**
**Shqip: dru**
(I)
Druri apo pema është një strukturë e shënimeve (data structure) në të cilën një element është i lidhur për elementin tjetër nën atë. Lidhja mes elementeve quhet degë (ang: branch). Drunjët zakonisht vizatohen kokëposhtë,...

**DUNDI**
**Shqip: DUNDI**
DUNDI është P2P sistem për lokalizimin e dyerve (Ang: gateway) të internetit për shërbime të telefonisë. Ky sistem është tërësisht i decentralizuar dhe i distribuar. DUNDI zbatohet në VoIP.

**DVD**
**Shqip: DVD**
Kjo është shkurtesë për Digital Versatile Disc ose Digital Video Disc. DVD është disk optik me kapacitet të lartë që duket si CD. Kapaciteti i zakonshëm për DVD është 4.7 GB. Ekziston gjithashtu standardi dy shtresor një anësor me kapacitet prej 8....

**two's-complement**
**Shqip: dy-komplementi**
Reprezentim i numrave me shenjë në sistem binar. Çdo numër negativ fitohet kur e gjendet një-komplementi (njëshat bëhen zero, dhe zerot njësha) i numrit pozitiv dhe pastaj i shtohet numri 1. Biti më i majtë përdoret për shenjë....

## EBNF

**Shqip: EBNF**

EBNF është shkurtesë për Extended Backus-Naur form. EBNF është metasintakse e rrjedhur nga BNF për të paraqitur një gramatikë të caktuar. Kjo formë dallon nga BNF me futjen e disa simboleve speciale. P....

## Echelon

**Shqip: Echelon**

Është emër për një sistem global të përgjimit, të ndërtuar në bazë të marrëveshjes ndërmjet shteteve anglishtfolëse: SHBA-ve, Britanisë së Madhe, Kanadasë, Australisë dhe Zelandës së Re, në fillim të "luftës së ftohtë" dhe ka shërbyer për përgjimin e...

## ECMAScript

**Shqip: ECMAScript**

ECMAScript është një gjuhë programuese skriptive e cila është e standardizuar në specifikacionin ECMA-262 nga organizata ndërkombëtare për standardet e European Computer Manufacturers Association (ECMA)....

## ENIAC

**Shqip: ENIAC**

Akronim per Electronic Numerical Integrator And Computer. Kompjuteri i parë digjital (tërësisht elektronik) në SHBA, i zhvilluar nga Armata Amerikane gjatë Luftes së Dytë Boterore të bëj llogaritje për tabelat e hudhjeve balistike në artileri....

## Enigma

**Shqip: Enigma**

Në historinë e kriptografisë Enigma ka qenë një makinë shifruese mbartëse (Ang: portable) e cila është pas shfrytëzuar për të enkriptuar dhe dekriptuar mesazhe sekrete. Më saktësisht, Enigma ka qenë familja e rotor makinave elektro-mekanike....

## EPS

**Shqip: EPS**

Shkurtesa për Encapsulated PostScript. Ky është format për skeda grafike i përdorur nga gjuha PostScript. EPS përkrahë grafika bitmap dhe

vektoriale. EPS është zhvilluar nga Adobe.

### ESA
**Shqip: ESA**
ESA është shkurtesë për European Space Agency. Kjo është organizatë Europjane për hulumtimet Hapësinore dhe zhvillimi i teknologjisë së fluturakeve Hapësinore. Antarët e ESA janë Austria, Belgjika, Danimarka,...

### ESO
**Shqip: ESO**
ESO është shkurtesë për European Southern Observatory. ESO është organizatë ndërqeveritare Europjane për hulumtime astronomike. Përbëhët nga 11 shtete anëtare. ESO kontrollon observatorët në Çile dhe ka qendrën nëë Garching,...

### Ethernet
**Shqip: Ethernet**
Teknologji e rrjetave (LAN) e zhvilluar nga kompania Xerox në vitin 1976 dhe është i përdorur në më se 95% të LAN rrjetave. Ethernet qëndron si bazë për standardin IEEE 802.3 i cili i specifikon nivelet (fizik dhe ato të ulëta softuerike)....



### ETSI
**Shqip: ETSI**
European Telecommunications Standards Institute është themeluar në Prill 1988 në Nice/Francë si rezultat i iniciativës së Letrës së Gjelbër të Komisionit Europjan. ETSI gjindet në Sophia Antipolis afër Nice....

### Eureka
**Shqip: Eureka**
Eureka (apo Heureka) është fjalë që rrjedh nga Greqishtja që do të thotë "e kam gjetur!", dhe është zakonisht e përmendur në lidhshmëri me Arkimedin. Thuhet se kur Arkimedi papritmas e kuptoi që vëllimi i një objekti me formë të çrregullt mundet të l...

### EXIF
**Shqip: EXIF**
EXIF - (EXchangeable Image Format) janë shtesa që u bëhen skedareve

të fotografive për të mbajtur informata të ndryshme. EXIF shtesat janë zhvilluar në vitin 1995 nga JEIDA për fotografitë të formatit JPEG,...

## FAT
**Shqip: FAT**
Shkurtesë për File Allocation Table. Është tabele që një sistem operativ e përdor në hard disk apo floppy disk, për të treguar se në cilen pjesë të diskut janë të ruajtura skedat apo direktoriumet e krijuar....

## FAT16
**Shqip: FAT16**
FAT 16 bit për DOS dhe Windows. Madhësia e cluster-ëve në disk ndryshojnë prej 4 KB për disqet deri në madhësi 127 MB, 8 KB për 511 MB, 16 KB për disqe 1 GB dhe 32 KB për disqe me kapacitet 2 GB. Kapaciteti i FAT16 është i kufizuar deri në 2 GB....



## FAT32
**Shqip: FAT32**
Përmirësim i FAT16. Ky FAT 32 bit-ësh lejon madhësi më të vogla se 4 KB. Kapaciteti i FAT32 është i kufizuar deri në 8 GB.

## FedEx
**Shqip: FedEx**
Fedex (apo më saktësisht FedEx Corporation) është një korrier kompani e cila ofron dërgesa gjatë natës, dërgesa tokësore, dërgesa të mallrave të rënda, kopjimin e dokumenteve si dhe shërbime logjistike....

## Fiber Optic
**Shqip: Fije optike**
Është pjesë kryesore e kabllos optike (optical cible). Përbëhet nga dy llojet e qelqit me karakteristika të ndryshme të refleksionit dhe refrakcionit, të vendosur njëri rreth tjetrit, në formë cilindrike....

## Finger
**Shqip: Finger**
Shërbim i cili lejon lokalizimin e shfrytëzuesve në rrjeta. Finger mund të përdoret edhe për ndarje të informatave jo-personale, por përdorimi më i

shpeshtë është për të vërtetuar se a ekziston konto i ndonjë shfrytëzuesi në ndonjë server....

### Firefox

**Shqip: Firefox**

Mozilla Firefox (poashtu e njohur si vetëm Firefox) është një ueb-shfletues grafik i lirë, me kod burimor të hapur, i cili është funksional në platforma të ndryshme. Ky ueb-shfletus është i ndërtuar nga korporata Mozilla dhe qindra vullnetarë të tjer...

### Folding@home

**Shqip: Folding@home**

Folding@home është një projekt i kompjutingut të distribuar, i cili është dizajnuar që të bëj zhvillimin e simulimeve intensive kompjuterike të palosjes të proteinave.

Ky projekt u lansua më 1 Tetor,...

### photon

**Shqip: foton**

Foton është njësia e energjisë elektromagnetike. Fotonet gjithashtu konsiderohen grimca të energjisë së dritës. Fotone të cilat njeriu mund t'i shoh janë ato të dritës ndërsa ato të cilat nuk mund t'i shoh janë në radio valë,...

### FPGA

**Shqip: FPGA**

Shkurtesë për Field Programmable Gate Array. FPGA është pajisje(çip) që përmban komponente logjike dhe ndërlidhje që mund të programohen. Në përgjithsi mundësohet programimi për të arritur funksionalitetin e dyerve logjike (psh....

### fps

**Shqip: fps**

(I)

Shkurtesë për Frames Per Second, zakonisht shkruhet me shkronja të vogla. Fps nënkupton sa informatë mund të vendoset në film, digjital dhe tradicional. Çdo frame është një pamje palëvizshme. Projektimi i frame-ave me shpejtësi të madhe njëra pa...

## FSM

**Shqip: FSM**

FSMështv shkurtesë për "Finite State Machine" apo "finite automaton". FSM është model për të përshkruar apo paraqitur një proces të llogaritjes. FSM është i përbërë prej gjendjeve (Ang: states). Gjendjet janë të lidhura njëra me tjetrën me tranzicio...

## FTP

**Shqip: FTP**

FTP (File Transfer Protocol) - Protokol shumë i përdorshëm per transferin e skedarëve prej një makine në tjetrën dhe anasjelltas. Lidhja realizohet në mes të ftp klientit në një anë dhe ftp serverit në anën tjeter....

## fullerene

**Shqip: fulereni**

Fulerenet janë molekula të përbëra tërësisht nga Karboni (C). Këto molekula mund të kenë formë sferike të zbrazët në brendësi, elipsoide, tubë, unazore apo të rrafshët. Fulerenet e fitojnë emrin nga arkitekti Richard Buckminster Fuller i cili ka shpi...



## GB

**Shqip: GB**

GB është shkurtesë për GigaByte. Një GB i ka 1,024 MB.

## GCC

**Shqip: GCC**

GCC është shkurtesa për GNU Compiler Collection ku kjo është një pako e kompiluesve të gjuhëve të ndryshme programuese. Kjo pako është prodhuar nga Projekti GNU si softuer i lirë/hapur që është i distribuuar nga korporata jo-profitabile Free Software...

## GDB

**Shqip: GDB**

GDB paraqet shkurtesën për GNU Debugger ku ky është debageri (Ang. debugger) standard për sistemin softuerik GNU. GDB është një debager portabil i cili funksionon në shumë sisteme të llojit Unix si dhe

funksionon për shumë gjuhë programuese përfshirë...

**Diaphony**
**Shqip: gërshetim i bisedave**
Është dukuria e interferencës elektromagnetike (EMI), ndërmjet më shumë sinjaleve telefonike, si pasojë e induksionit elektromagnetik, lagështisë, prekjes apo ndonjë arsye tjetër. Manifestohet sikur bisedë e dyfishtë (e gërshetuar) apo sikur zhurmë....

**GGSN**
**Shqip: GGSN**
Shkurtesa për Gateway GPRS Support Node. Nyja e GPRS rrjetave që shërben si hyrje (gateway) mobile patela mes SGSN dhe PDN-ve. GGSN lejon përdoruesve mobil të lidhen për PDN-të. Kjo nyje i mbart paketat nga SGSN dhe i shëndron në formatin e caktuar P...

**GIS**
**Shqip: GIS**
GIS është shkurtesë për Geographic Information System. GIS është sistem për ruajtjen, menaxhimin, integrimin, analizimin e të dhënave hapsinore dhe veçorive të saj. Në përgjithsi GIS është hartë e cila i jep mundësi që përdoruesi të sheh/analizojë ed...

**machine language**
**Shqip: gjuha makinore**
Çdo mikroprocesorë duhet që të i kuptoj instrukcionet që i jipen nga programeri. Për të arritur këtë kompajlleri dhe interpreteri (përkthyesi) ekzistojnë. Gjuha makinës është krejt në numra binarë, dhe të gjitha instrukcionet në gjuhën e makinës mund...

**Gmail**
**Shqip: Gmail**
Gmail poashtu i njohur edhe si Google Mail, është shërbim falas për e-mail komunikim me anë të uebit dhe me anë të POP3 protokolit. Ky shërbim është i ofruar nga korporata Google, dhe është i njohur për hapësirën e madhe deponuese që e ofron si dhe p...

**Gmax**
**Shqip: Gmax**

Gmax, program i krijuar nga Autodesk, përdoret për animime dhe 3d modelime. Ky program mund të sharkohet nga webfaqja e Autodesk.

Gmax është i bazuar nga programi i njohur 3D Studio Max dhe shërben më shumë për krijimin e karakterëve,...

## GNOME

**Shqip: GNOME**

Mjedis falas për sistem operativ Linux. GNOME është shkurtesë për GNU Network Object Model Environment. GNOME është pjesë e projektit GNU dhe si i till është open source.

## GNU

**Shqip: GNU**

GNU është shkurtesë përsëritëse që do të thot "GNU's Not UNIX". GNU është sistem për krijimin e softuerit që është i pajtueshëm me UNIX. GNU është zhvilluar nga Free Software Foundation (FSF). Filozofia mbrapa GNU është krijimi i softuerit që nuk ësh...

## GNU Privacy Guard

**Shqip: GNU Privacy Guard**

GNU Privacy Guard (shkurtimisht: GnuPG apo GPG) është softuer i lirë/hapur që shfrytëzohet si zëvendësues për pakon softuerike për kriptografi PGP. GPG është pjesë i projektit softuerik GNU të FSF-ës, dhe është i lëshuar nën licencën GNU GPL....

## Google

**Shqip: Google**

Google është një makinë kërkuese në Internet si dhe një kompani publike e ShBA-ve e cila për herë të parë u inkorporua si kompani private më 7 Shtator, 1998. Në bazë të shënimeve të 30 Shtatorit, 2006 kjo kompani ka rreth 9,...

## Google Analytics

**Shqip: Google Analytics**

Google Analytics (shkurtimisht GA) është një shërbim i ofruar falas nga Google për mbledhjen e statistikave të detalizuara mbi vizitorët e ueb-faqeve. Njëra nga vetitë më kryesore të GA-së është mundësia e optimizimit të reklamave me anë të AdWords s...

**GPL**
**Shqip: GPL**
Shkurtesa për GNU General Public License. Kjo licencë është më e përdorura për prodhime të hapura (open-source). Sipas GPL çdokush që krijon softuer përmes prodhimeve open-source duhet të lëshon prodhimet e derivuara falas dhe me kodin burimor nën li...

**GPRS**
**Shqip: GPRS**
GPRS është shkurtesë për General Packet Radio Service. Kjo është teknologji që i lejon GSM rrjetave të lidhen për internet. GPRS e plotëson GSM me protokole të nevojshme për transmetim të shënimeve në shpejtësi prej 20 - 30 Kbps....

**GPS**
**Shqip: GPS**
Shkurtesa për Global Positioning System. Ky është sistem botëror për pozicionim i ndërtuar nga 24 satelita në orbitë rreth Tokës. Lartësi e satelitëve është rreth 19,300 km. Për të përdorur GPS nevojitet GPS pranuesi....

**GPU**
**Shqip: GPU**
GPU është shkurtesa për Graphics Processing Unit (poashtu e njohur si VPU e cila është shkurtesë për Visual Processing Unit) ku kjo është pajisja e dedikuar grafike për kompjuterë personal apo për konsola të video-lojërave....

**GSFC**
**Shqip: GSFC**
GSFC është shkurtesa për laboratorin e NASA-s për hulumtim hapësinor Goddard Space Flight Center. Ky laborator është pas themeluar më 1 Maj të vitit 1959 si qendra e parë e NASA-s për fluturime hapësinore....

**GUI**
**Shqip: GUI**
GUI është shkurtesë për Graphical User Interface. GUI është ndërmjetësuesi mes sistemit operativ dhe shfrytëzuesit. GUI ofron mënyrën grafike të komunikimit me makinën. GUI zakonisht përmban

dritare dhe ikona të cilat manipulohen me mi apo tastaturë....

**hardware-in-the-loop**
**Shqip: hardueri në cikël**
Simulimi hardware-in-the-loop është i parashikuar për sisteme të ndërlikuara elektronike të cilat kërkojnë kontrollë dhe saktësi të nivelit të lartë. Sistemet e tilla të mbyllura si automjetet, satelitat,...

**hash**
**Shqip: hash**
(I)
Funksionet per "hash" - janë algoritme që konvertojnë një hyrje (psh. string) të një domeni më të gjerë në një dalje (psh. int) në shtrirje më të vogël. Pasi që shtrirja e daljeve është zakonisht më e vogël,...

**heap**
**Shqip: heap**
(I)
Në shkencat kompjuterike, "heap" është strukturë e të dhënave (Ang: data structure) gjerësisht tip i pemës (Ang: tree), i cili duhet të plotësojë kushtin ashtu që çdo nyjë (Ang: node) duhet të ketë vlerë më të madhe (apo me e vogël varësisht nga...

**hyperlink**
**Shqip: hiperlidhje**
Hiperlidhja paraqet një element të një web-faqeje. Hiperlidhja realizon lidhjen me një dokument të jashtëm apo me ndonjë element/pjesë mbrenda po të njejtës faqe ku gjendet hiperlidhja. Hiperlidhjet kryesisht shfaqen si tekst i nënvizuar me ngjyrë të...

**HomeRF**
**Shqip: HomeRF**
Speficikimi për komunikimin patela mes kompjuterëve dhe pajisjeve të ndryshme në hapësira të vogla. HomeRF mund të përdoret deri në distanca prej 45 m dhe përdor Shared Wireless Access Protocol (SWAP)....

## PDP-7

**Shqip: PDP-7**

PDP-7 është minikompjuter i prodhuar nga Digital Equipment Corporation (DEC) me 1965. Ky minikompjuter është i pari që ka përdorur Flip Chip teknologjinë dhe kushtonte $72,000, lirë për standardet e viteve 60-ta....

## Perl

**Shqip: Perl**

Shkurtesë për "Practical Extraction and Reporting Language". Perl është gjuhe interpretuese skriptuese e dizajnuar më shumë për procesim të teksteve. Zhvillimi i Perl-it ka filluar në vitin 1987 nga Larry Wall dhe është zhvilluar si open source....

## perpendicular

**Shqip: perpendikular**

(I)

Teknologjia perpendikulare lejon ruajtje të kapacitetit të lartë duke përdorur regjistrim vertikal. Kjo lejon dyfishimin e kapacitetit për disqet tradicionale. Pritet se disqet e tilla mund të arrijnë kapacitet 230 GB për inq katror....

## PGP

**Shqip: PGP**

PGP është shkurtesë për Pretty Good Privacy. PGP paraqet një aplikacion i cili shfrytëzohet për enkriptim të sigurtë të informatave. Çka e dallon PGP-ën nga aplikacionet tjera është aplikimi i enkriptimit asimetrik....



## PHP

**Shqip: PHP**

PHP është gjuhë skriptuese e dedikuar për të zhvilluar web aplikacione. PHP (PHP është shkurtese rekurzive e "Hypertext Preprocessor") është njëra ndër gjuhet më të përhapura skriptuese që janë të bazuara në burimet e hapura (Open Source)....

## phpBB

**Shqip: phpBB**

phpBB (shkurtesë për "PHP Bulletin Board") është emri i forum sistemit të lirë dhe me kod burimor të hapur që është i shkruar në gjuhën programuese PHP.

Fuqitë e phpBB qëndrojnë në pikat vijuese:
1....

**point-to-point**
**Shqip: pikë-në-pikë**
Lloj i qarkut që lidhë dy pika drejtpërdrejt. Lidhja logjike mes dy pikave nuk kalon nëpër pika tjera edhe pse lidhja fizike zakonisht kalon. Këto qarqe njihen edhe si lidhje të kushtuara (ang: dedicated)....

**LHC**
**Shqip: PMH**
LHC është shkurtesë për Large Hadron Collider apo Përplasësi i Madh i Hadroneve. LHC është instrument fizik i përmasave të mëdha. LHC përbëhët nga tunelet nëntokësore dhe LHC shpejtësuesin. Diametri i tuneleve është disa km....

**PoE**
**Shqip: PoE**
PoE apo Power over Ethernet, është teknologji e cila i lejon sistemeve të mbartin rrymën elektrike, së bashku me shënime, përmes telave standard çift nëpër rrjetin Ethernet. Kjo teknologji është shumë e dobishme për pajisjet si IP telefonat (shih: Vo...

**polygon**
**Shqip: poligon**
(I)
Poligoni është figurë e mbyllur gjeometrike e përbër nga 3 apo më shumë brinjë. Poligon i drejtë është ai që i ka brinjët e barabarta.
(II)
Poligon nënkupton detalizimin e objekteve 3D. Sa më shumë poligone aq më shumë detale mund të paraqite...

**POLS**
**Shqip: POLS**
Në dizajnin e gjuhëve programuese si dhe në dizajnin e interfejsave parimi POLS (shkurtimisht për Principle of Least Surprise) thotë që kur ekziston konflikti ndërmjet dy elementeve të interfejsit ose kur elementet kanë më shumë se një kuptim,...

**postfix**
**Shqip: postfix**
Shërbim për dërgimin e e-postës i paraparë për zëvendësimin e Sendmail. postfix punon në Linux, UNIX, HP-UX, Solaris dhe Mac OS X. Ky shërbim është zhvilluar nga Wietse Venema.

**POTS**
**Shqip: POTS**
Kjo është shkurtesë për Plain Old Telephone Service. Kjo nënkupton shërbimin themelorë telefonik që ofron vetëm një lidhje telefonike në rrjetin "switched" publik. Funksionet e vetme të mundshme janë pranimi dhe bërja e thirrjeve....

**receiver**
**Shqip: pranuesi**
Pajisje roli i të cilës është pranimi i sinjaleve dhe përdorimi apo shëndrimi i tyre për qëllime të caktuara. Pranuesi është pajisje elektronike e cila përmban qarqet e nevojshme për manipulimin e sinjalit elektromagnetik....



**proxy server**
**Shqip: proksi server**
Proksi serveri (Ang: proxy server) është një kompjuter që ofron mundësi që klientët e tij të bëjnë kyçje indirekte ndaj shërbimeve të rrjetave të ndryshme. Pra, klienti kyçet në proksi server dhe pastaj bën kërkesë për një lidhje rrjeti,...

**pseudocode**
**Shqip: pseudokod**
Pseudokodi është formë e përgjithshme se si të zgjidhet një problem i caktuar pa detaje sintaksore. Pseudokodi është përshkrim se si punon një algoritëm zakonisht me anë të fjalëve duke i evituar detajet sintaksore të gjuhëve programuese....

**KDC**
**Shqip: QDÇ**
KDC është shkurtesë për Key Distribution Center ose Qendra për Distribuim të Çelsave. KDC është paket i përbërë nga proceset, formulat,

kodimi dhe dekodimi i përdorur në sisteme enkriptuese për të siguruar shkëmbimin e sigurtë të çelsave kriptues....

### CERN

**Shqip: QEHB**

CERN është shkurtesë për Centre Européen de Recherche Nucléaire në Gjuhën Frenge që përkthehët në Qendra Europjane për Hulumtime Bërthamore. CERN është themeluar me 1954 dhe ishte një ndër projektet e para ku shtetet Europjane bashkëpunuan me sukses ...

### Call Center

**Shqip: Qendër e thirrjeve**

Është një vend ku janë të grupuar disa, apo shumë njerëz, me detyrë që t'i përgjigjen thirrjeve të klientëve, me mjete të ndryshme për telekomunikim (telefon, telefaks, kompjuter, ..). Këso lloj qendrash krijohen nga shumë ndërmarrje,...

### RDA

**Shqip: QLBSh**

RDA është shkurtesë për Remote Database Access ose Qasje e Largët e Bazës së Shënimeve.

### QoS

**Shqip: QoS**

Shkurtesa për Quality of Service. Kjo mundësi ose aftësi e teknologjive lejon caktimin e përparësisë dhe garanton hapësirën transmetuese (ang: bandwidth) për aplikacione specifike në rrjet. Kjo lejon arritjen e cilësisë së kërkuar nga ana e aplikacio...

### Kuadrofoni

**Shqip: Quadraphony**

Është njëri nga sistemet për regjistrim dhe reproduksion të muzikës, i bazuar në katër kanale të ndryshme, të ndara në dy çifte, përpara dhe mbrapa, majtas dhe djathtas. Ky është një synim, për të rikrijuar hapësirën tredimensionale,...

### QuickTime

**Shqip: QuickTime**

Formati për video i zhvilluar nga Apple. QuickTime është i paraparë për

faqe të internetit dhe përkrahë edhe zërin. Skema e kompresionit e përdorur në këtë format është ideale për internet. Vëzhgimi i QuickTime skedave bëhët përmes plugin që mund të ...

**qwerty**
**Shqip: qwerty**
Qwerty është formacion i tastaturës së kompjuterit (më herët e përdorur për shtypshkronjë). Emri i formacionit apo shpërndarjës së pullave vjen nga pozita e germave Q, W, E, R, T dhe Y të cilat janë të vendosura në rreshtin e parë të germave po në kë...

**Radar**
**Shqip: Radar**
RAadio Detection And Ranging. Fjala radar, edhe pse akronim, paraqet një fjalë integrale dhe shkruhet me shkronja të vogla. Fillimisht ka qenë një sistem për zbulimin e prezencës dhe përcaktimin e distancës së objekteve,...

**RAM**
**Shqip: RAM**
(I)
Shkurtesë për Random Access Memory. RAM është element që bën ruajtjen e informatave, ku informata mund të lexohet në çfarë do rendi. Në RAM zakonisht mund të shkruhet dhe lexohet, dhe përdoret për informatat të cilat vazhdimisht ndyshojnë....



**RCAT**
**Shqip: RCAT**
Shkurtesa për Recess Channel Array Transistor. Kjo teknologji që është pronë e Samsung është publikuar me 2003. RCAT zvogëlon hapësirën e tranzitorave duke zbatuar dizajnin struktural 3D. Kjo rrit nivelin e integrimit dhe denzitetin e hapësirës për t...

**RDRAM**
**Shqip: RDRAM**
RDRAM (Rambus Dynamic Random Access Memory) është nënsistem i memories që ofron transfer të shënimeve deri në 1.6 trilion bajta për sekondë. Nënsistemi është i përbërë nga RAM, RAM kontrolleri dhe bus-i

që lidhë RAM për mikroprocesorë....

**regex**
**Shqip: regex**
regex është shkurtesë për "regular expressions". Regex është varg (Ang:string) me simbole të veçanta të cilat e përshkruajnë një bashkësi të vargjeve ne bazë të rregullave sintaksore. Regex përkrahen nga shumë gjuhë programuese dhe editor teksti për ...

**recursion**
**Shqip: rekurzion**
Procesi kur një funksion e thërret(aktivon) vetveten derisa të arrihet një kusht i caktuar i ndaljes.

**Resistor**
**Shqip: Rezistor**
Komponenta elektrike që reziston, kufizon apo e rregullon ardhjen e energjisë elektrike në rrjetin elektrik.

**RF**
**Shqip: RF**
Shkurtesë për Radio Frequency. RF është sistem telemetrik për transmetimin e shënimeve nëpër frekuenca të radios. RF janë valët në brezin prej 10 KHz deri më 300 GHz.

**RFC**
**Shqip: RFC**
RFC është shkurtesa për Request For Comments. Kjo është një mbledhje e madhe e dokumenteve që përshkruajnë protokolet, sistemet dhe procedurat e përdorura nga interneti. P.sh. protokolet si IP, SNMP, TCP,...

**RFID**
**Shqip: RFID**
Radio Frequency Identification është teknologji që përdoret për identifikim. Në RFID radio frekuencat përdoren për transmetimin e sinjalit i cili identifikon apo përmban shënimet e nevojshme për ndonjë qëllim....

**RISC**
**Shqip: RISC**
Akronim për "Reduced Instruction Set Computer". RISC është arkitekturë e procesorëve që përdorë më pak instuksione për të kryer operacione të ndryshme. Procesorët RISC përmbajnë më pak tranzistorë sesa Procesorët CISC....

**Streaming**
**Shqip: Rrjedhje**
Është një teknikë e leximit të skedarëve nga Interneti (file), që mundëson leximin e tyre pa ndërprerje, duke rrjedhur. Kjo mundësohet duke përdorur një memorie për ndërmjetësim, e cila paraprakisht akumulon një sasi të caktuar të paketave me të dhën...

**neural network**
**Shqip: rrjeta neurale**
Rrjeta neurale është lloj i Intelegjencës Artificiale e cila provon të imitojë mënyrën e punës së trurit të njeriut. Në vend se të përdoret modeli digjital i llogaritjeve (përmes 1 dhe 0), rrjeta neurale punon duke krijuar lidhjet mes elementeve proc...

**Advanced Digital Network**
**Shqip: Rrjeti Digjital i Avancuar**
ADN ose Advanced Digital Network është lidhje 56Kbps "leased-line" ose lidhje e kontraktuar.



**ADSL Router**
**Shqip: Rrugëzuesi ADSL**
Është pajisje që shërben për ndërlidhjen e një rrjeti lokal (PAN, LAN) me rrjetet tjera më të mëdha për transmetimin e të dhënave, siç është Interneti, sipas teknologjisë ADSL. Kjo pajisje funksionon sikur rrugëzues (router) për rrjetin lokal,...

**RSA**
**Shqip: RSA**
Teknologji enkriptuese e bazuar në çelsin publik e zhvilluar nga RSA Data Security Inc. RSA është shkurtesa për Rivest, Shamir dhe Adelman, zbuluesit e kësaj teknike. RSA është e bazuar në parimin që shumëzimi i dy numrave prim është i lehtë por zbul...

Gjuha e Definicioneve: Shqipe / Duke Shfletuar: S

**SCP**
**Shqip: SCP**
Secure Copy (apo shkurtimisht SCP) është mënyra e transferit të skedave kompjuterike në mes të makinave nëpërmjet të protokolit SSH. Termi SCP mundet të shfrytëzohet për t'iu referuar ose protokolit SCP ose programit SCP....

**SCSI**
**Shqip: SCSI**
Shkurtesë për Small Computer System Interface, SCSI, e lexuar si "Scuzzy", është e dyta e cila përdoret më së shpeshti si interfejs për disqe. I ndryshem nga standardet tjera, SCSI është i aftë të përkrah tetë(8) paisje,...

**SD**
**Shqip: SD**
Shkurtesë për Secure Digital. Këto kartela memorike kan madhësinë e një pullës postale. SD nuk i humb shënimet kur ska energji elektrike. Këto pajisje memorike të gjendjes të pandërprerë (solid state) nuk kan pjesë lëvizëse....

**SDK**
**Shqip: SDK**
Shkurtesë për Software Development Kit. SDK është paket i veglave, skedave dhe kodeve burimore që i ndihmojnë zhvilluesit të krijon softuer për ndonjë teknologji specifike. Ekziston numër i madh i SDK për Java,...

**SFD**
**Shqip: SFD**
SFD është shkurtesë për Software Freedom Day. Kjo ditë e filluar me 28 Gusht 2004 ka për qëllim përhapjën e informimit mbi softuer të hapur dhe falas ose Free and Open Source Software (FOSS). Si pjesë e festimit është organizimi i mbledhjeve,...

**SGSN**
**Shqip: SGSN**

Shkurtesa për Serving GPRS Support Node. Kjo nyje e GPRS infrastrukturës ka rolin e mbartjes së paketave të shënimeve nga dhe deri te stacionet mobile në zonën e caktuar të shërbimit. Detyrat e SGSN janë drejtimi dhe transferi i paketave,...

### SIP
**Shqip: SIP**
Shkurtesa për Session Initiation Protocol. Ky është standard i specifikuar nga Internet Engineering Task Force (IETF) në RFC 2543. SIP përdoret për nisjen, menagjimin dhe ndërprerjen e sesioneve (ang: session) interaktive mes një ose më shumë përdoru...

### overclock
**Shqip: sipërmatje**
Procesi i caktimit të shpejtësisë së procesorit mbi shpejtësinë e lejuar apo të caktuar. Gjatë këtij procesi ndryshon forca elektrike në procesor dhe si pasojë nevojitet sistem i mirë ftohës. Në shumë raste ftohja nuk është e mjaftueshme dhe procesor...

### file-system
**Shqip: sistem-skedar**
Metodat dhe strukturat e shënimeve të cilat sistemi operativ i përdor për t'i përcjellur skedat në disk apo particion. SS gjithashtu nënkupton mënyrën se si skedat dhe particionet janë të organizuara në disk....



### Kill File
**Shqip: skedar filtrues**
Është skedar brenda një programi kompjuterik (file), i aftë të bëj filtrimin e një teksti sipas kritereve të paracaktuara. Ky filtrim mund të përdoret te posta elektronike (e-mail) apo te forumet (forum),...

### SMS
**Shqip: SMS**
SMS është shkurtesa për Short Message Service ku kjo paraqet shërbimin që ofron dërgimin e mesazheve të shkurtra (zakonisht të quajtura "tekst mesazhe", apo "SMS-a") ndërmjet pajisjeve mobile, si dhe ndërmjet lidhjeve tokësore....

### SMTP

**Shqip: SMTP**
SMTP (Simple Mail Transfer Protocol) - Protokol me anë të cilit bëhet transferi i postës elektronike (e-mail) në rrjetë. Ky protkol përdorë TCP/IP që të realizohet lidhja. Ky protokol zakonisht perdorë TCP portin 25....

**SNMP**
**Shqip: SNMP**
SNMP (Simple Network Management Protocol) - Protokol standard i internetit për menaxhim të rrjetave. SNMP përbëhet prej dy pjesëve: Agjentët qe janë programe që monitorojne pajisje të ndryshme individuale në rrjeta,...

**Nagware**
**Shqip: Softuer qortues**
Është program i cili mund të shfrytëzohet falas (freeware), por i cili gjatë përdorimit shumë shpesh përkujton shfrytëzuesin, se ky program ka vlerën e vet dhe se do të ishte mirë të paguhej për shfrytëzimin e tij....

**Solaris**
**Shqip: Solaris**
Solaris është sistem operativ nga Sun Microsystems. Solaris është zbatim i UNIX. Solaris gjithashtu njihet me emrin Sun OS. Ky OS është i parashikuar për serverë dhe përdoret për makina kritike si DNS serverët qëndrorë të internetit....

**NOS**
**Shqip: SOR**
NOS është shkurtesë për Network Operating System apo Sistem Operativ në Rrjet. Ky është sistem operativ që përmban funksione speciale për lidhjen e makinave dhe pajisjeve në LAN. NOS zbaton protokolet si dhe drejtuesit (driver) për harduerin e lidhur...

**SPAM**
**Shqip: SPAM**
Përdorimi i padrejtë i listës së e-postës, USENET apo metodave tjera të komunikimit për të dërguar porosinë e njejtë personave të cilët nuk kanë kërkuar këtë porosi. Termini SPAM është ngjitur e-postës së tillë duke i'u falemnderuar skeçit të Monty P...

SPARC
**Shqip: SPARC**
Shkurtesa për Scalable Processor Architecture. CPU-të SPARC mund të jenë 32 ose 64 bit dhe janë të bazuar në RISC. SPARC është zhvilluar nga Sun Microsystems dhe është lëshuar si arkitekturë e hapur. Këto CPU kanë gjetur përdorim sidomos në makina me...

spin
**Shqip: spini**
Në Fizikë spini është momenti këndor i grimcave nën-atomike. Në Fizikën e Grimcave dhe Atomike ekzistojnë dy lloje të momentit këndor: spini dhe momenti këndor orbital. Spini është karakteristika themelore e gjitha grimcave elementare....

spintronic
**Shqip: spintronika**
Kjo fushë e re e Fizikës ka të bëjë me fenomenet e varura nga spini i grimcave të cilat i'u zbatohen pajisjeve elektronike. Spintronika manipulon jo vetëm ngarkesën e elektroneve por edhe spinin e tyre duke i'u mundësuar funksione të reja....



SRAM
**Shqip: SRAM**
SRAM është shkurtesë për Static Random Access Memory. Është tip i memories së paqëndrueshme (Ang: volatile) i cili i mban shënimet përderisa ka furnizim me rrymë elektrike. SRAM dallon nga DRAM nga ajo që nuk ka nevojë për freskime të shpeshta sikurs...

SSH
**Shqip: SSH**
Secure Shell është e zhvilluar nga SSH Communications Security Ltd. SSH është program që shërben për lidhje mes makinave nëpër rrjet, sikur telnet por në mënyrë të sigurtë. SSH ofron autentifikim dhe sigurim të lidhjes dhe është e paraparë si zëvendë...

SSI
**Shqip: SSI**
Shkurtesë për Small-Scale Integration, SSI është një lloj i çipit, ku një arkitekturë ka të paktën 30 transistor për çip.

## SSL

**Shqip: SSL**

Shkurtesa për Secure Socket Layer. SSL është zhvilluar nga Netscape për transmetimin e dokumenteve private përmes internetit. SSL punon përmes çelësit privat i cili përdoret për enkriptimin e shënimeve dhe bën sigurimin e tërë sesionit....

## Stack

**Shqip: Stack**

Stack është strukturë e të dhënave, e bazuar ne konceptin LIFO (Ang: Last in, First Out), që do të thotë elementi që futet i fundit në një strukturë, ai edhe do të nxirret i pari. Stack është koncept që përdoret shumë në shkencat kompjuterike....

## static

**Shqip: statik**

(I)

Në gjuhë programuese static është fjalë kyçe që definon sferën e variablave dhe funksioneve. Gjithashtu njihen si variabla të klasave.

(II)

IP statike është ajo IP që nuk ndryshon dinamikisht. Pra IP adresë e cila është definuar me dorë dhe jo...

## steganography

**Shqip: steganografi**

Shkenca e fshehjes së porosive, jo kriptimit të tyre. Steganografia bënë fshehjen e porosive brenda ndonjë skede, zakonisht pamje apo fotografi. Metodat tradicionale steganografike ishin shpuarja e shkronjave në ndonjë letër duke krijuar birra të vog...

## STM

**Shqip: STM**

(I)

Shkurtesa për Synchronous Transfer Mode. Proces i transmetimit të shënimeve në sekuencë për intervale të rregullta kohore.

(II)

Termin i ri për TDM tradicional për t'a dalluar nga ATM. STM-1 është njësia më e madhe standarde e kapacitetit,...

## Sunbird

**Shqip: Sunbird**

SunBird është projekt i Mozilla për krijimin e një aplikacioni vetekzistues për kalendarim. SunBird është e ndërtuar në XUL gjuhën e interface-ave. Ky prodhim është për ata që përdorin shfletues dhe klient tjetër të e-postës....

## SWAP

**Shqip: SWAP**

(I)

SWAP do të thot zëvendësimi i faqeve (page) dhe segmenteve (segment) të shënimeve në memorie. Kjo metodë përdoret në makina për të manipuluar skeda që janë më të mëdha sesa RAM-i i makinës. Shënimet që nuk mund të vendosen në RAM vendosen në dis...



Gjuha e Definicioneve: Shqipe / Duke Shfletuar: T

## TB

**Shqip: TB**

TB është shkurtesë për TerraByte. Një TB i ka 1024 GB.

## TCP

**Shqip: TCP**

Shkurtesë për Transmission Control Protocol. TCP është një nga protokolet kryesore në rrjeta TCP/IP. Ky është protokol i orientuar në lidhje (connection oriented) që bënë pjesë në shtresën transport (transport layer)....

## Information Technology

**Shqip: Teknologji e informacionit**

Është term me të cilin përfshihen të gjitha teknologjitë që përdoren për krijimin, përpunimin, ruajtjen, transmetimin, këmbimin dhe përdorimin e informacioneve në të gjitha format e saj, siç janë: shënimet e biznesit,...

## ADSL Technology

**Shqip: Teknologjia ADSL**

Është teknologji e cila mundëson shfrytëzimin e një linje klasike telefonike, përveç për biseda telefonike edhe për transmetimin e të dhënave, në të njëjtën kohë. Kjo bëhet e mundur, duke pas parasysh faktin se një tel i bakrit me prerje tërthore pre...

**texture**
**Shqip: tekstura**
Karakteristika e sipërfaqës së materialeve të vërteta, vizuele apo të simuluara. Teksturat e materialeve të vërteta mund të ndihen me gishta apo prekje ndërsa ato të materialeve të simuluara "nënkuptohen" nga forma e krijuar në medium,...

**ToIP**
**Shqip: Telefonia nëpër rrjete që përdorin protokollin IP**
Telephony Over Internet Protocol. Shpesh dhe më shkurt quhet telefonia nëpër Internet, pasi që në shumicën e rasteve bëhet fjalë për rrjetin e Internetit. Paraqet shërbimin për komunikim telefonik (telephony),...

**HDTV**
**Shqip: televizion me definicion të lartë**
High Definition TV. Kështu quhet teknologjia e re që tenton të rris kualitetin e fotografisë në televizionin digjital (definition, digjital). Kjo bëhet duke e rritur numrin e linjave që e përbëjnë fotografinë,...

**Telnet**
**Shqip: Telnet**
Telnet është protokol standard i cili ju mundëson komunikim me sisteme të largëta nëpërmes terminalit në sistemin e juaj. Telnet komunikon nëpërmes TCP/IP protokolit dhe dërgon shënime të cilat sistemi i largët i paraqet apo krijon....

**TFT**
**Shqip: TFT**
TFT është shkurtesë për Thin-Film-Transistor. Kjo është teknologji për ekrane të kristalit të lëngët (LC apo liquid cristal) e cila ofron pamjet të kualitetit të lartë. TFT ekranet zakonisht përdoren në kompjutera fletore....

**HST**
**Shqip: THH**

Teleskopi Hapësinor Hubble (shkurtimisht THH) apo në gjuhën Angleze Hubble Space Telescope (shkurtimisht HST) është një teleskop që gjendet në orbitën e Tokës. THH u emërua pas astronomit Edwin Hubble për shkak të kontributeve të tij,...

## TPS

**Shqip: TPS**

Shkurtese për "transactions per second" (transaksione për sekond), matje që përdoret për përcaktimin e transaksioneve të procesuara, p.sh. në sistemet e orientuara transaktive.

## transistor

**Shqip: tranzistor**

Tranzistori është pajisje elektronike e përdorur në makina dhe kompjutera. Tranzistori është i ndërtuar nga gjysmëpërçuesit si germanium dhe silikon për të cilin bëhën tri lidhje elektrike. Ndotjet apo papastërtitë në gjysmëpërçues përdoren për të kr...

## three laws of robotics

**Shqip: tre ligjet e robotikës**

Tre ligjet e robotikës janë ligje fantastiko-shkencore të shkruar nga autori e biokimisti i njohur Isaac Asimov sipas të cilave çdo rrobot duhet t'i përmbahet. Këto ligje u paraqiten për herë të parë në shkrimin "Runaround" (1942) dhe vijojnë:



Gjuha e Definicioneve: Shqipe / Duke Shfletuar: U

## UART

**Shqip: UART**

UART apo Universal Asynchronous Receiver/Transmitter është një mikroqip me programe që kontrollojnë lidhjet (interface) të kompjuterëve për pajisje serike (serial). Më saktësisht i ofron makinës lidhjen RS-232C Data Terminal Equipment (DTE) për të ko...

## UAV

**Shqip: UAV**

(I)

UAV janë mjete, makina autonome (robot) të cilat nuk kanë nevojë të njeriut për t'u kontrolluar. UAV përdoren për qëllime shkencore dhe ushtarake. Shembuj të UAV në shkencë janë robotët nën-ujorë për studimet e oqeaneve....

## UDP

**Shqip: UDP**

Shkurtesë për User Datagram Protocol. UDP është protokol i rrjetave që punon në nivelin e transportit sipas modelit të rrjetave të OSI-t apo edhe atij të TCP/IP. UDP-ja dërgon mesazhe të quajtura datagram-e prej burimit në destinacion....

## Web

**Shqip: Ueb**

Është njëri nga shërbimet (sistemet) më të rëndësishme që i ofron Interneti, sipas të cilit mund të kërkojmë, të gjejmë dhe afishojmë në ekran të kompjuterit informacione të ndryshme, në forma të ndryshme,...

## wiki

**Shqip: uiki**

Wiki (shqiptuar uiki) është lloj i ueb-faqes që i lejon vet vizitorët me lehtësi të shtojnë, largojnë, apo redaktojnë përmbajtjen. Lehtësia e një ndërveprimi të tillë, i bën uikit shumë të përshtatshëm për bashkëpunim ndërmjet personave të ndryshëm q...

## Wikipedia

**Shqip: Uikipedia**

Wikipedia (e shqiptuar Uikipedia) është një ueb-enciklopedi e hapur e cila është e ofruar në gjuhë të shumta, përfshirë edhe gjuhën Shqipe. Emri Wikipedia rrjedh nga fjalët angleze "wiki" dhe "encyclopedia"....

## ADSL

**Shqip: Unazë e Abonentëve Digjital me Shpejtësi Asimetrike**

(I)

Shqip: Linjë e abonentit digjital me shpejtësi asimetrike
Asymetric Digital Subscriber Line. Është linja ekzistuese klasike telefonike, e cila përdoret në të njëjtën kohë por në brezat e ndryshëm

frekuencor (frequency band),...

## UNIX

**Shqip: UNIX**

Sistem "time-sharing" bashkëveprues i ndërtuar me 1969 nga Ken Thompson. Thompson krijoi UNIX për të luajtur lojra kompjuterike në PDP-7 të tij. Bashkëautorë i UNIX konsiderohet edhe krijuesi i gjuhës programuese C,...

## USENET

**Shqip: USENET**

USENET vjen nga fjalët Users Network. Sot USENET mund të gjindet e shkruar edhe si usenet (me shkronja të vogla). Ky është sistemi i distribuar i tabelave-buletin (bulletin-board) i krijuar nga makinat UNIX....

## UT

**Shqip: UT**

(I)

UT apo Universal Time është zona kohore e ngjajshme me GMT, apo Greenwich Mean Time që fillon nga meridiani 0 i cili kalon nëpër Greenwich/Britani. UT është kohë universale dhe është e njejtë kudo në botë....

## UTC

**Shqip: UTC**

Coordinated Universal Time (UTC) është realizim atomik i Greenwich Mean Time (GMT). Kjo kohë është e bazuar në kohën atomike (TAI) që është mesatarja e orëve në më se 50 laboratore nëpër botë. UTC është bazë për matje kohore në botë....

## UV

**Shqip: UV**

UV është shkurtesë për Ultraviolet. Rrezatimi UV është në gjerësi valore mes 4000 angstrom njësi (Å) dhe 150 (Å). Rrezatimi natyror UV krijohet nga Dielli. UV ndahet në tri kategori përnga gjerësia valore,...

Gjuha e Definicioneve: Shqipe / Duke Shfletuar: V

**VBScript**
**Shqip: VBScript**
Visual Basic Scripting Edition (shkurtimisht VBScript) është një gjuhë skriptuese e llojit Active Scripting që interpretohet nga Windows Script Host i Microsoft-it. Sintaksa e VBScript është e bazuar në atë të gjuhës programuese Microsoft Visual Basi...

**eigenvector**
**Shqip: vektor vetjak**
Në algjebrën lineare, vektorët vetjak (Ang: eigenvector) të operatorit linear janë vektorët jo-zero të cilët kur operohen me ndonjë operator, rezultojnë në shumëfishin skalar të vetvetes. Skalari i asocuar me vektorin vetjak quhet vlerë vetjake (Ang:...



**VGA**
**Shqip: VGA**
VGA - Shkurtesë e Video Graphics Array, sistem analog për paraqitje grafike në PC, e zhvilluar nga IBM. Ndryshe nga stadardet tjera grafike për PC, (MDA, CGA, dhe EGA), VGA përmban analog sinjale. VGA përmban rezolucion maksimal prej 640x480 pikselav...

**Virtual**
**Shqip: Virtual**
Virtual/e është kuptim i kundërt nga real/e. Prandaj, virtual/e është çdo gjë që nuk ekziston në realitet, por është produkt i imagjinatës njerëzore. Në teknologjinë e informacionit (IT), virtuale është çdo gjë që nuk është harduerike (hardware),...

**eigenvalue**
**Shqip: vlerë vetjake**
Në algjebrën lineare, numri quhet vlerë vetjake (Ang: eigenvalue) e matricës nëse ekziston një vektor jo-zero ashtu që matrica e shumëzuar me atë vektor rezulton në po atë vektor shumëzuar me skalarin vlerë vetjake....

**VLSI**

**Shqip: VLSI**
Very-large-scale integration (shkurtimisht VLSI) është procesi i krijimit të qarqeve të integruara në një çip të vetëm me anë të bashkimit të mijëra qarqeve të bazuara në tranzitor.

VLSI filloi gjatë 1970-ve kur gjysmëpërçuesit dhe teknologjitë ko...

## VLT

**Shqip: VLT**
VLT është shkurtesë për Very Large Telescope të ESO. VLT përbëhët nga katër teleskopa 8 m. Këta teleskopa mund të punojnë ndamas ose së bashku. Kur punojnë së bashku drita e mbledhur është e barabart me atë të një teleskopit 16 metra....

## VM

**Shqip: VM**
VM është shkurtesë për Virtual Memory. Kur në memorie nuk ka vend të mjaftueshem për të gjitha udhëzimet, të nevojshme për CPU, atëherë kompjuteri instalon të ashtuquajturen Virtual Memory skedë. Kështu,...



## VMS

**Shqip: VMS**
VMS (Virtual Memory System) është sistem operativ nga Digital Equipment Corporation (DEC) që punon në makina më të vjetra. VMS ka origjinën nga 1979 dhe përdorej si sistem operativ në VAX kompjuterët e DEC....

## VNDS

**Shqip: VNDS**
VNDS është shkurtesë për VeriSign® Naming and Directory Services. Ky shërbim i lejon shfrytëzuesve, aplikacioneve dhe pajisjeve të zbulojnë njëri tjetrin lehtë në rrjeta të ndryshme.

## VoIP

**Shqip: VoIP**
VoIP, apo Voice Over Internet Protocol (Zë nëpërmes të protokolit internetor) është një teknologji e cila mundëson komunikim në mes dy palëve duke përdorur protokolin e internetit (IP). Për të dërguar shënime zërore tani përdoren rrjetat publike tele...

**black hole**
**Shqip: vrimë e zezë**
Vrimë e zezë është koncentrim i madh i masës në një vend që bën ritjen e forcës gravitacionale aq shumë sa që nuk lejon asgjë të del nga ajo e njëkohësisht as dritën. Vrimat e zeza kanë madhësi të ndryshme,...

Gjuha e Definicioneve: Shqipe / Duke Shfletuar: W

**WAP**
**Shqip: WAP**
Shkurtesa për Wireless Application Protocol, specifikim i sigurt që lejon përdoruesve të lidhen për informata përmes pajisjeve dorëmbajtëse si telefonat mobil dhe PDA. WAP përkrahë shumicën e rrjetave patela si CDPD,...

**wardriving**
**Shqip: wardriving**
Wardriving është termin i ri që përshkruan një fenomen shoqëror të zhvilluar si pasojë e rrjetave patela. Wardriving është aktivitet qëllimi i të cilit është zbulimi i rrjetave patela duke u shëtitur në automjet....



**WECA**
**Shqip: WECA**
Emri i vjetër i WiFi Alliance. Shkurtesa qëndron për Wireless Ethernet Compatibility Alliance.

**WEP**
**Shqip: WEP**
Shkurtesa për Wired Equivalent Privacy. WEP është i definuar nga standardi IEEE-802.11 për të ndaluar lidhjen e personave të pa-autorizuar dhe kapjen e paketave të rrjetit patela. WEP punon përmes çelsave 64 ose 128 bit të cilët vendosen në makinat e...

## WiFi

**Shqip: WiFi**

Shkurtesë për Wireless Fidelity. Kjo shprehje përdoret për emërtimin e 802.11 rrjetave në përgjithësi dhe është shpallur nga Wi-Fi Alliance. Wi-Fi Alliance bën testimin dhe miratimin e prodhimeve të cilat mund të bashkëpunojnë me prodhimet e prodhues...

## Wii

**Shqip: Wii**

Wii (shqiptuar: ui) është konzoli i gjeneratës së shtatë për video-lojëra nga kompania Nintendo, dhe është pasardhësi i Nintendo GameCube. Për momentin Wii është konkurrent direkt me Xbox 360 të Microsoft dhe PlayStation 3 të Sony....



## Wikimania

**Shqip: Wikimania**

Wikimania është një konferencë për shfrytëzuesit e wiki projekteve që janë të drejtuar nga Fondacioni Wikimedia.

Temat të cilat kryesisht përfshihen në këto konferenca janë:
- Studimet, hulumtimet dhe eksperimentet mbi Wikipedia si dhe projektet ...

## Windows 2000

**Shqip: Windows 2000**

Codenamed Odyssey, gjithashtu njihet si Windows 2k, Windows 2000 është një sistem operativ i lansuar nga Microsof-ti në Shkurt 2000 që është bazuar kernelin e Windows NT. Windows 2000 përfshin tipare të avancuara që janë mbështetje e mire për hardwar...

## Windows ME

**Shqip: Windows ME**

Codenamed Millennium, Windows ME është shkurtesë për Windows Millennium dhe është një sistem i lansuar nga Microsoft-ti me 19 qershor 2000. Windows ME është freskim prej Windows 98 ku përfshin përmirësime,...

## Windows NT

**Shqip: Windows NT**

Ky sistem operativ ne formë origjinale është e lansuar si Microsoft

Windows NT 3.1 i cili ka interfejsa të njejtë sikurse Windows 3.1x me rrjeta të avancuara kompatibile dhe mbeshtetje të harduerit. Në Gusht 1996 Microsoft-i lansoi Windows NT 4....

**Wine**

**Shqip: Wine**

Wine është një projekt softuerik që e bën të mundur ekzekutimin e programeve për sistemin operativ Microsoft Windows në kompjuterët personal që funksionojnë në ndonjë sistem operativ të llojit UNIX dhe që përfshijnë X Window sistemin....

**WLAN**

**Shqip: WLAN**

Është rrjetë LAN por që përdor mediumin pa tela (wireless). WLAN punon në protokolet e njejta si LAN me tela. Standardi i specifikuar për WLAN është IEEE 802.11.

**WordPress**

**Shqip: WordPress**

WordPress është një blog sistem i cili është i shkruar në gjuhën programuese PHP dhe është i mbështetur nga MySQL sistemi për menaxhimin e të dhënave. Ky blog sistem ka kodin burimor të hapur dhe distribuohet falas nën licencën GNU GPL....

**WYSIWYG**

**Shqip: WYSIWYG**

WYSIWYG është shkurtesa për "What You See Is What You Get". Ky term përdoret në kompjuterikë për të përshkruar sistemin ku dukja e përmbajtjes gjatë editimit do të jetë shumë e ngjashme me dukjen përfundimtare....

Gjuha e Definicioneve: Shqipe / Duke Shfletuar: X

**Xeon**

**Shqip: Xeon**
Xeon është procesor (CPU) 400 MHz Pentium nga Intel i krijuar për serverë. Në pllakat amë (motherboard) të Intel-it mund të lidhen deri më tetë Xeon CPU për procesim të shumtë (multiprocessing).

**XML**
**Shqip: XML**
XML shkurtesë për Extensible Markup Language. XML është gjuhë/mjet që mundëson përshkrimin, ruajtjen, dërgimin, dhe shkëmbimin e informatës në mes aplikacioneve të ndryshme dhe në Internet. Në strukturë,...

**XOR**
**Shqip: XOR**
XOR (exclusive OR) Lloj i derës (gate) logjike ku dalja është 1 vetëm nëse dy hyrjet janë të ndryshme, përndryshe nëse hyrjet janë të njejta, dalja është 0.

Gjuha e Definicioneve: Shqip / Duke Shfletuar: Y

**Y-modem**
**Shqip: Y-modem**
Y-modem është protokol i modemëve. Ekzistojnë Y-modem dhe Y-modem-g protokolet. Të dy protokolet kanë madhësi të bllokut 1024 bajta (bloqet në të cilat informata ndahet). Frekuenca e përgjigjes apo dërgimi i ACK ose NAK pergjigjeve në Y-modem ndodh p...

**constellation**
**Shqip: yllësi**
Yllësi është formacion i yjeve në qiell i emërtuar pas personave, shtazëve apo objekteve (zakonisht nga mitologjia ilire/kelte/greke/romake). Astronomët përdorin yllësitë për të caktuar pikat në hapësirë....

Gjuha e Definicioneve: Shqipe / Duke Shfletuar: Z

**Z-modem**
**Shqip: Z-modem**
Z-modem është protokol i modemëve. Madhësia bllokut në të cilin ndahen informatat është 512 bajta. Frekuenca e përgjegjëse apo dërgimi i ACK ose NAK pergjigjeve ndodh vetëm në raste kur gabimet në transmetim detektohen....

**Upsizing**
**Shqip: Zgjerim**
Zgjerim (rritje, zmadhim) Është proces i zëvendësimit të një sistemi të vogël, që mund të jetë edhe kompjuterik, me një sistem tjetër më të madh. Zakonisht nënkupton pajisje, pothuaj identike për nga funksionaliteti,...

**Jamming**
**Shqip: Zhurmim**
Ose shurdhim, pengim, përzierje. Është veprim i qëllimshëm, i emetimit të sinjaleve elektrike për të krijuar interferencën elektromagnetike (EMI), e cila do të pengoj apo bllokoj pranimin e sinjaleve nga një pranues (receiver)....

**ZigBee**
**Shqip: ZigBee**
Është njëra nga teknologjitë pa tela, që përdoret për lidhjen e pajisjeve periferike me ato qendrore (peripheral devices, CPU). Funksionon, sikur edhe WiFi, në brezin frekuencor rreth frekuencës 2.4GHz....



B4MKP-KP9YP-7TBQ4-7T4XF-MTGWY TXF6Y-H24H8-H8YHX-46DY2-HCPCD TXF6Y-H24H8-H8YHX-46DY2-HCPCD TXF6Y-H24H8-H8YHX-46DY2-HCPCD B4MKP-KP9YP-7TBQ4-7T4XF-MTGWY B4MKP-KP9YP-7TBQ4-7T4XF-MTGWY TXF6Y-H24H8-H8YHX-46DY2-HCPCD